IslamHouse.com 1437

# Historia e shirkut

# تاريخ الشرك

< Shqip – Albanian – ألباني >

 

Abdullah Ahmed El-Huvejl

عبد الله بن أحمد الحويل

Përktheu: Jusuf Kastrati

ترجمة: يوسف كاستراتي

# HISTORIA E SHIRKUT



**Teuhidi është nga natyra e bijve të Ademit, kurse shirku është i jashtëm:**

Ibën Abbasi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, thoshte: "Ndërmjet Ademit عليه السلام dhe Nuhut عليه السلام kishte dhjetë gjenerata, që të gjithë ishin në Teuhid."

**Kur ndodhi shirku për herë të parë në tokë?**

Shirku, për herë të parë ndodhi në popullin e Nuhut عليه السلام kur e tepruan kundrejt të devotshmëve. Ata pikturuan figurat e disa njerëzve të devotshëm (për të kujtuar adhurimin e tyre të madh ndaj Zotit), mirëpo çështja nuk mbaroi me kaq, pas një kohe ata filluan t'i adhuronin ata në vend të Allahut. Për këtë shkak, Allahu ua dërgoi atyre Nuhun عليه السلام për t'i thirrur në Teuhid.

**Shirku te populli i Musait عليه السلام:**

Shirku te populli i Musait, paqja e Allahut qoftë mbi të, ndodhi atëherë kur ata morën viçin për ta adhuruar në vend të Allahut.

**Shirku tek të krishterët:**

Shirku tek të krishterët ndodhi pas ngritjes së Isait عليه السلام në qiell kur erdhi Pali (shën Pali, siç e quajnë të krishterët), i cili u shfaq si besimtar i Mesisë (Isait عليه السلام) për t'i mashtruar të krishterët, dhe futi në fenë e krishterë trinitetin, adhurimin e kryqit dhe shumë gjëra tjera pagane.

**Shirku tek arabët:**

Shirku tek arabët ndodhi kur Amër Ibën Luhej El-Huzaiju, i cili ndryshoi fenë e Ibrahimit, alejhis-selam, i solli idhujt në tokën e Hixhazit dhe urdhëroi njerëzit t'i adhuronin ata në vend të Allahut.

**Shirku në umetin e Muhamedit ﷺ:**

Shirku në këtë umet ndodhi pas shekullit të katërt, sipas kalendarit hixhrik, nëpërmjet shiave fatimijë, kur filluan të ndërtonin tyrbe mbi varre, shpikën mevludin dhe e tepruan kundrejt njerëzve të devotshëm (duke i adhuruar ata pos Allahut).

Shirku ndodhi, gjithashtu, kur u shfaqën sufitë e devijuar, të cilët e tepruan kundrejt shehlerëve të tyre dhe formuesve të tarikateve.

